WIKIPEDIA

# Evropa

**Evropa** ose **Europa** (*gr.* Eurṓpē *Εὐρώπη* ) është një nga shtatë kontinentet tradicionale politike, dhe një pjesë e kontinentit gjeografik të Evroazisë. Evropa rrethohet në veri nga Oqeani i Ngrirë i Veriut, në perëndim nga Oqeani Atlantik, në jug nga Deti Mesdhe, dhe në juglindje nga Malet Kaukaz, Deti i Zi dhe ngushticat që e lidhin atë me Detin Mesdhe. Në lindje, Evropa kryesisht ndahet nga Azia nga ndarja ujore e Maleve Urale, Lumi Ural, dhe Deti Kaspik.[1]

Evropa mbulon rreth 10.180.000 km² ose 2 % e sipërfaqes së Tokës dhe rreth 7,8 % të sipërfaqes së ngurtë të Tokës. Ajo përbëhet nga një numër i madh shtetesh (ca. 50), numri i saktë i të cilave varet nga përcaktimi i kufijve të Evropës, si dhe përfshirja e shteteve gjysmë të njohura (p.sh.Kosova). Evropa ka pjesë të Rusisë, shtetit më të madh në Botë nga sipërfaqja dhe më të madhit në Evropë nga sipërfaqja dhe popullsia, si dhe Vatikanin, shtetin më të vogël nga secila pikëpamje. Evropa është kontinenti i tretë më i populluar pas Azisë dhe Afrikës me një popullatë prej 731.000.000 ose rreth 11 % e Popullsisë së Botës. Sipas projeksioneve të OKB-së, përqindja e Evropës do të bjerë në 7 % më 2050, duke numëruar 653 milion banorë.[2] Sidoqoftë, popullsia dhe kufijtë e Evropës nuk janë të qartë, për shkak se fjala "kontinent" mund t'i drejtohet si pikëpamjes kulturore dhe politike ashtu edhe pikëpamjes fiziko-gjeografik.

## Evropa/Evropë

| | |
|---|---|
| **Sipërfaqja** | 10.190.000 km² |
| **Popullsia ()** | 740.000.000, banorë |
| **• dendësia** | banorë/km² |
| **Shtete** | Lista e shteteve të Evropës |
| **Denonimi** | Evropian/e |
| **Familiet gjuhësor** | Indo-Evropiane<br>Uralike<br>Turkike<br>Semitike<br>Mongolike<br>Baske<br>Kaukazit Veriperëndimorë<br>Kaukazit Verilindorë |
| **Qytetet më të mëdha** | Moska<br>Londra<br>Stambolli<br>Shën Petersburgu<br>Berlini<br>Madridi<br>Kievi<br>Roma |

## Përmbajtja

- Parisi
- Minsku

| | |
|---|---|
| **Zonat kohore** | nga KKB (Islanda) tek KKB+5 (Rusia) |

**Hartë tjetër**



# Kuptimi

Fjala "Evropë" ka përdorime të shumta. Kryesoret janë gjeografike dhe politike.

- Nga ana gjeografike, Evropa është siujdhesa më perëndimore e kontinentit të Evroazisë ; limitet e saj janë të përfunduara qartë nga deti në Veri, Jug dhe Perëndim. Malet Urale zakonisht merren si kufiri lindor i Evropës, së bashku me Lumin Ural, dhe Detin Kaspik. Mund të merret parasysh që Evropa kufizohet në juglindje nga Malet Kaukaze, Deti i Zi dhe ngushticat ujore që e lidhin atë me Mesdheun.[3]
- Nga ana politike, Evropa përbëhet nga vendet e Bashkimit Evropian, por mund të ndodhi që t'i drejtohet vendeve që janë anëtare të Këshillit të Evropës, i cili ka 47 anëtarë ku përfshihen edhe 27 shtetet e Bashkimit Evropian.[4]
- Përveç kësaj, njerëzit në Irlandë, Britaninë e Madhe, Skandinavi dhe në ishujt e Atlantikut Verior dhe Mediteranit, mund t'i drejtohen pjesës kontinentale thjesht si "Evropa" ose si "Kontinenti".[5]

# Emri

Në Mitologjinë antike greke, Evropa ishte një princeshë Fonenika në të cilën Zeusi e rrëmbye pasi mori formën e një demi të bardhë. Ai e dërgoi atë në ishullin e Kretës ku ajo lindi Monosin, Radamantusin dhe Sarpedonin. Për Homerin, Evropa (Greqisht : Εὐρώπη ose Eurṓpē*) ishte një mbretëreshë mitologjike e Kretës, dhe jo një figurë gjeografike. Më vonë* Evropa *u përdor për Greqinë kontinentale, dhe 500 Par.e.s. ky term përdorej edhe për pjesët më në veri.*

Etimologjikisht, teoria dominuese sugjeron se termi *Evropë* rrjedh nga rrënjët greke dhe do të thotë: **eur**- gjërë dhe **op**- syri, pra *Eurṓpē* do të thotë "pamje e gjërë" (krahasoni me *glauk**ōp**is* (pamje e hirtë) Athina dhe *bo**ōp**is* (pamje demi) Hera). *Gjërë* ka qenë një epitet për vetë Tokën në Fenë Proto-Indo-Evropiane. Një minoritet, sidoqoftë, sugjeron se në fakt fjala "Evropë" bazohet në një fjalë Semitike si p.sh. fjala Akade *erebu* që do të thotë "të biesh poshtë",[6] ose fjala Fonenikane **ereb** që do të thotë "mbrëmje; perëndim" dhe Arabe Magreb, Hebreje *ma'ariv*.

Në Historinë e Lindjes se Afërt ajo Quhej edhe (EREB-Shq.-Perendim)

# Historia

## Parahistoria


Stonehenge

*Homo georgicus*, i cili jetoi rreth 1,8 milion vjet më parë në Gjeorgji, është hominidi i parë i zbuluar në Evropë.[7] Mbetje të tjera hominide, që datojnë rreth 1 milion vjet, janë zbuluar në Atapuerka, Spanjë.[8] Njeriu Neanderthal (i cili e ka marrë emrin nga Neander Valley në Gjermani) së pari migroi në Evropë 150,000 vjet më parë dhe u zhduk nga fosilet rreth 30,000 vjet më parë. Neanderthalët ishin zëvendësuar nga njerëzit modern (Cro-Magnons), të cilët u paraqitën rreth 40,000 vjet më parë.[9] Më vonë gjatë kësaj ere, një periudhë e konstruktimeve megalith zuri vend, ku u ndërtuan shumë monumente megalithe si *Stonehenge* në të gjithë Evropën.[10]

## Antikiteti Klasik

Greqia Antike kishte ndikim të thellë në qytetërimin perëndimor. Kulturat demokratike dhe individualiste perëndimore janë shpesh të lidhura me Greqinë Antike.[11] Grekët zbuluan "polisin", ose shtet-qytetin, që luajti një rol themelor në personalitetin e tyre.[12] Këto ideale politike greke ishin ri-zbuluar në shek. XVIII nga filozofët dhe idealistët Evropianë. Greqia gjithashtu dha ndihma të mëdha kulturore: në filozofi, humanizëm dhe drejtësi nga Aristoteli, Sokrati, dhe Plato ; në histori me Herodotusin dhe Thucydidesin ; në letërsinë dramatike dhe narrative me poezitë e Homerit ;[11] dhe në shkencë me Pythagorasin, Euklidin, dhe Archimedesin.[13][14][15]


Perandoria Romake në shtrirjen e saj më të madhe

Një ndikim tjetër i madh në Evropë erdhi nga Perandoria Romake që la gjurmët e saj në ligj, gjuhë, inxhinieri, arkitekturë, dhe qeveri.[16] Gjatë *pax romanës*, Perandoria Romake u zgjerua dhe përfshiu, përveç Mediteranit, edhe një pjesë tjetër të Evropës.[17] Stoicizmi ndikoi perandorët si Hadriani, Antoninus Pius, dhe Marcus Aureliusin , të cilët kishin shpenzuar shumë kohë në kufijtë veriorë të Perandorisë duke luftuar me Gjermanikët, Piktët dhe Skocezët.[18][19] Krishterimi u legjitimizua eventualisht nga Konstandini I pas tre shekujsh persekutimi imperial.

## Terri Evropian


Një pikturë romake

Gjatë rrëzimit të perandorisë Romake, Evropa hyri në një periudhë të gjatë të ndryshimeve që historianët e quajnë "Koha e Migrimeve". Gjatë kësaj periudhe ka pasur një numër pushtimesh dhe migrimesh mes Ostrogothëve, Visigothëve, Gotëve, Vandalëve, Hunëve, Frankëve, Anglëve, Saksonëve, dhe, edhe më vonë, Vikingëve dhe Normanëve. Mendimtarët e Rilindjes si Petrarku iu referuan kësaj periudhe si "Kohët e Errëta".[20] Komunitetet e izoluara monastike ishin vendet e vetme për të ruajtur dhe përpiluar dituri të fituar më parë; përveç kësaj, shumë pak shkrime kanë mbijetuar ndërsa shumë literaturë, filozofi, matematikë, dhe mendimtari të tjera nga periudha klasike u zhdukën nga Evropa.[21]

Gjatë kohëve të errëta, Perandoria Perëndimore Romake ra nën kontrollin e klaneve Kelte, Sllave dhe Gjermanike. Klanet Kelte themeluan mbretëritë e tyre në Gaul, paraprirësit e mbretërive Franke që eventualisht themeluan Francën.[22] Klanet Gjermanike dhe Sllave themeluan domenet e tyre respektivisht në Evropë e Mesme dhe Lindore.[23] Eventualisht Klanet Franke u bashkuan nën Klovis I.[24] Charlemagne,

një mbret Frank i dinastisë Karolingiane që kishte pushtuar shumicën e Evropës Perëndimore, u emërua "Perandor i Shenjtë Romak" nga Papa më 800. Kjo çoi tek themelimi i Perandorisë së Shenjtë Romake, e cila eventualisht u koncentrua në principet Gjermane të Evropës Qendrore.[25]

Perandoria Lindore Romake u bë e njohur në perëndim si Perandoria Bizantine. E bazuar në Konstandinopojë, ata e shihnin vehten si trashëgues natyral të Perandorisë Romake.[26] Perandori Justinian I udhëhoqi gjatë "Kohës së parë të artë të Konstandinopojës": ai themeloi një kod ligjor.

## Mesjeta


Richard I dhe Philip II, gjatë Krusadës së tretë

Mesjeta ishte e dominuar nga dy "ekelonë" të strukturës sociale: fisnikëria dhe kleri. Feudalizmi u zhvillua në Francë në Mesjetën e hershme dhe u përhap në të gjithë Evropën.[27] Përleshja mes fisnikërisë dhe monarkisë në Angli çoi tek shkrimi i Magna Carta dhe themelimi i një parlamenti.[28] Burimi primar i kulturës në këtë periudhë erdhi nga Kisha Katolike Romake. Nëpërmes manastireve dhe shkollave katedrale, Kisha ishte përgjegjëse për edukimin në pjesën më të madhe të Evropës.[27]

Papa arriti kulmin e fuqië së tij gjatë Mesjetës së vonshme. Shizmi Lindje-Perëndim më 1054 ndau ish-Perandorinë Romake nga ana fetare, ndërsa Kisha Lindore Ortodokse në Perandorinë Bizantine dhe Kisha Katolike Romake në Perandorinë Perëndimore Romake. Më 1095 Papa Urbani II bëri thirrje për krusadë ndaj Myslimanëve që po okuponin Jerusalemin dhe Tokën e Shenjtë.[29] Në Evropë, Kisha organizoi Inkuizicion ndaj heretikëve. Në Spanjë, Reconquista konkludoi me rënien e Granadës më 1492, duke i dhënë fund mbi shtatë shekujsh sundimi Mysliman në Gadishullin Iberik.[30]

Gjatë shekujve XI dhe XII, ndërhyrje konstante nga klanet nomade Turkike, si Kipchakët dhe Pechenegët, shkaktuan një migrim masiv të Popullit Sllavik në regjionet më të sigurta dhe pyjore në veri.[31] Ashtu si shumë pjesë tjera të Evroazisë, këto territore ishin pushtuar nga Mongolët.[32] Pushtuesit, më vonë të njohur si Tartarët, formuan shtetin Hordaa Artë, që sundoi zgjerimet jugore dhe qendrore të Rusisë për më shumë se tre shekuj.[33]

Evropa u devastua nga Vdekja e zezë, një nga pandemikët më të rrezikshëm në historinë e njerëzimit që vrau rreth 50 milion njerëz vetëm në Evropë – në atë kohë një e treta e popullsisë së saj.[34] Kjo kishte një efekt shkatërrues në strukturën sociale Evropiane; ajo nxiti njerëzit të jetonin për momentin siç ilustrohet nga Giovanni Boccaccio në *Decameronin* (1353). Ajo ishte një goditje e rëndë ndaj Kishës Katolike Romake dhe shpuri tek një rritje e persekutimit të hebrenjve, të të huajve dhe Lypsëve.[35]

## Modernizmi i hershëm

Reneseanca ose Rilindja ishte një periudhë e ndryshimeve kulturore me origjinë në Itali në shekullin XIV. Ngritje e një humanizmi të ri u shoqërua me ringjalljen e diturisë klasike dhe arabe nga libraritë monastike dhe bota Islame.[36][37][38] Reneseanca u përhap në Evropë mes shekujve XIV dhe XVII: në këtë kohë lulëzoi arti, filozofia, muzika, dhe shkencat, nën patronazhin e bashkuar mbretëror dhe të fisnikërisë, Kisha Katolike Romake.[39][40][41]

Intriga politike brenda Kishës në shekullin XIV shkaktoi Shismin e madh. Gjatë kësaj periudhe 40-vjeçare, dy papa, një në Avignon dhe një në Romë—pretenduan sundimëri mbi Kishën. Megjithëse Shismi eventualisht u ndal më 1417, autoriteti shpirtëror i papës kishte pësuar shumë.[42] Pushteti i Kishës u dobësua edhe më tej nga Reformat Protestante nga Martin Luther, një rezultat i mungesës së reformave brenda Kishës. Reformat gjithashtu lënduan fuqinë e Perandorisë së Shenjtë Romake, ndërsa princët Gjermanë u ndanë mes besimeve

Protestante dhe Katolike.[43] Kjo eventualisht çoi tek Lufta tridhjetë vjeçare (1618–1648), që e rrëzoi Perandorinë e Shenjtë Romake dhe shkatërroi pjesën më të madhe të Gjermanisë. Pas Paqes së Westphalias, Franca u bë predominuese në Evropë.[44]


Shkolla e Athinës nga Raphaeli


Beteja e Vjenës më 12 shtator, 1683, theu hyrjen e Perandorisë Osmane në Evropë.[45]

Renesanca dhe Monarkët e ri shënuan fillimin e Kohës së zbulimeve, një periudhë eksplorimi, zbulimi, dhe zhvillimi shkencor. Në shekullin XV, Portugalia dhe Spanja, dy nga fuqitë më të mëdha detare të kohës, morën rolin kryesor në eksplorimin e botës.[46][47] Kristofer Kolombo e arriti Botën e re më 1492, pak pasi që Spanjollët dhe Portugezët filluan të themelonin perandori koloniale në Amerikat.[48] Franca, Holanda dha Anglia shpejt ndoqën në krijimin e perandorive të mëdha koloniale me zotërime të mëdha në Afrikë, Amerika dhe Azi.

### Shekulli XIX

Koha e Ndriçimit ishte një lëvizje e fuqishme intelektuale në shekullin XIX në të cilin mendimet shkencore të bazuara në fakte dhe arsye dominuan.[49][50][51] Pakënaqësia me monopolin e klerit dhe aristokracisë mbi forcën politike në Francë rezultoi në Revolucionin Francez që çoi tek Republikën e Parë: fisnikëria dhe monarkia u rrëzuan gjatë regjimin e terrorit.[52] Napoleon Bonaparte u forcua pas Revolucionit Francez dhe themeloi Perandorinë e parë Franceze që, gjatë Luftërave Napoleonike, u rrit për të përfshirë pjesë të mëdha të Evropës para rrëzimit më 1815 në Betejën e Waterloosë.[53][54]

Sundimi i Napoleonit rezultoi në përhapjen e idealeve të Revolucionit Francez, përfshirë idealin "komb-shtet", si dhe adoptimin e modelit Francez të administrimit, ligji dhe edukimi.[55][56][57] The Kongresi i Vjenës u mblodh pas rënies së Napoleonit. Kongresi themeloi një barazpeshë të re të fuqisë në Evropë të përqendruar në "pesë fuqitë e mëdha": Britania e Madhe, Franca, Prusia, Habsburg Austria dhe Rusia.[58] Kjo barazpeshë do të mbetej në fuqi deri në Revolucionet më 1848, gjatë të cilave kryengritjet liberale e ndikuan të gjithë Evropën përveç Rusisë dhe Britanisë së Madhe. Revolucionet eventualisht u ndaluan nga elemente më konservative dhe pak reforma rezultuan.[59] Më 1867 Perandoria Austro-Hungareze u formua; dhe më 1871 u bashkuan si Italia ashtu edhe Gjermania si shtete-komb nga principata më të vogla.[60]



Harta e Evropa më 1843 duke treguar shtetet e themeluara në Kongresin e Vjenës

Revolucioni Industrial filloi në Britani të Madhe në pjesën e fundit të shekulli të 19-të (XIX) dhe u përhap në gjithë Evropën. Zbulimi dhe implementimi i teknologjisë së re rezultoi me rritje të madhe urbane, punësim masiv dhe ngritjen e një klase të re punëtorësh.[61] Reformat në sferat sociale dhe ekonomike pasuan, përfshirë ligjet e para në punën e fëmijëve, legalizimin e *Unioneve tregtare*[62] dhe ndalimin e skllavërisë. Në Britani, Akti i Shëndetësisë Publike 1875 u miratua, i cili përmirësoi kushtet e jetesës në shumë qytete Britanike.[63]

## Gjeografia


Fotografi Satelitore e Maleve Kaukaze, Detit të zi (l.) dhe Detit Kaspik (r.)

Në aspektin fiziko-gjeografik, Evropa është pjesë veriperëndimore e regjionit më të madh të njohur si Evroazia, ose Afro-Evroazia: Azia shtrihet në pjesën lindore të këtij regjioni. Kufiri lindor i Evropës shpesh përcaktohet nga Malet Urale në Rusi. Gjeografi i shekullit të parë AD Strabo, mori Lumin Tanais si kufi,[64] siç bëne edhe burimet e hershme Judaike. Kufiri Juglindor me Azinë nuk ka përcaktim të zakonshëm. Shumica përdorin Lumin Ural ose, Lumi Emba shërben si kufi i mundshëm. Ky kufi vazhdon në Detin Kaspik, kreshtën e Maleve kaukaze ose, si alternativë, Lumi Kura në Kaukaz, dhe vazhdon në Detin e zi; Bosforin, Deti Marmara, dhe Dardanelet përmbyllin kufirin me Azinë. Deti Mesdhe në jug e ndan Evropën nga Afrika. Kufiri perëndimor është Oqeani Atlantik; Islanda, megjithëse është më afër Grenlandës se Evropës (Amerikë Veriore), normalisht përfshihet në Evropë. Ka debat të vazhdueshëm se ku ndodhet qendra gjeografike e Evropës.

Për shkak të dallimeve social-politike dhe kulturore, ka përshkrime të ndryshme për kufijtë e Evropës; në disa burime, disa territore nuk përfshihen në Evropë, derisa në burime tjera përfshihen. Për shembull, gjeografët nga Shtetet Post-Sovjetike dhe Rusia përfshijnë Uralet në Evropë kurse Kaukazin e përfshijnë në Azi. Ngjajshmërisht, shumë gjeografë konsiderojnë kufijtë jugor të Azerbajxhanit dhe Armenisë me Iranin dhe kufijtë jugor dhe lindor të Turqisë me Sirinë, Irakun dhe Iranin si kufiri mes Azisë dhe Evropës për arsye kulturore dhe politike. Në këtë mënyrë, megjithëse janë më afër Afrikës dhe Azisë, ishujt Mesdhetar të Qipros dhe Maltës gjeneralisht konsiderohen pjesë e Evropës.

Për kah përthyeshmëria e vijës bregdetare Evropa zë vendin parë midis kontinenteve në botë. Sipërfaqja e ishujve dhe gadishujve përbën 1/3 e sipërfaqes së saj, ndërsa vija bregdetare është e gjatë 38 000 km . Në disa pjesë bregu i detit është i ulët dhe i butë, në pjesët e tjera lartë dhe i rrëpinjtë.

Gadishujt e Evropës: Gadishulli Ballkanik, Gadishulli Apenin, Gadishulli Pirinej (Iberik), Gadishulli Skandinav etj.

Ishujt më të mëdhenj: Britania e Madhe, Islanda, Irlanda, Sicilia, Sardenja, Korsika, Qipro, Kreta etj.

## Relievi


Harta e Relievit të Evropës

Relievi në Evropë ka dallime të mëdha brendave zonave mjaft të vogla. Regjionet jugore, janë më shumë malore, derisa duke shkuar në veri terreni ulet nga Alpet, dhe Malet Karpate, mes rrafshnaltave, në fushat e gjëra të veriut, që janë më shumë në lindje. Kjo fushë e madhe njihet si Ultësira e Madhe Evropiane, dhe në zemër të saj ndodhet Ultësira Veriore Gjermane. Një hark rrafshnaltash gjithashtu ekziston përgjatë bregdetit veriperëndimor, që fillon në pjesët perëndimore të ishujve të Britanisë dhe Irlandës, dhe pastaj vazhdon përgjatë maleve, fjord-cut, spira e Norvegjisë. Subregjionet si Gadishulli Iberik dhe Gadishulli Italian përmbajnë veçoritë e tyre komplekse, si edhe vet Evropa kontinentale, ku relievi përmban shumë male, lumenj dhe fusha që komplikojnë trendin gjeneral. Subregjionet si Islanda, Britania dhe Irlanda janë raste të veçanta. E para është tokë në vetvete në oqeanet veriore por prapë konsiderohet pjesë e Evropës, derisa dy të tjerat janë rrafshnalta që dikur ishin të bashkuara me pjesën kontinentale deri kur ngitaj e nivelit të detit i ndau.

## Klima

Evropa shtrihet kryesisht në zonat klimatike mesatare.


Biomet e Evropës

Klima është : Kontinentale, Mesdhetare (rreth Detit Mesdhe) Oqeanike (Rrethohet me Oqean), Malore (Pasi Ka Male), Polare ne Veri. Klima është e butë në krahasim me zonat tjera me gjatësi gjeografike të ngjajshme në botë për shkak të Rrymës së Golfit.[65] Rryma e Golfit njihet me emrin përkëdhelës "Nxemja Qendrore e Evropës", sepse e bën klimën e Evropës më të ngrohtë se që do të ishte pa të. Rryma e Golfit j vetëm që dërgon ujë të ngrohtë në bregdetet Evropiane por gjithashtu i zbut erërat që vijë nga Oqeani Atlantik.


Rryma e Golfit është portokalli dhe verdhë në këtë figurë termale të Atlantikut

Kështu që temperaturat mesatare gjatë vitit në Napoli janë 16 °C, derisa janë vetëm 12 °C në New York City që është pothuajse në të njëjtën gjatësi gjeografike. Berlini, Gjermani; Calgary, Kanada; dhe Irkutsk, në pjesën aziateike të Risisë, shtrihen në gjatësinë e njëjtë ; temperaturat në janar në Berlin arrijë një mesatare prej 8 °C që është më shumë se ato në Calgary, të cilat janë për 22 °C më të larta qe ato në Irkutsk.[65]

# Hidrografia

Evropa në krahasim me kontinentet tjera ka lumenj të vegjël dhe të shkurtër. Relievi dhe klima kanë ndikuar që në Evropë të ketë ndryshime sa i përket pasurisë me lumenj, gjatësisë së tyre, dendësisë dhe sasisë së ujit. Rrjeti më i dendur i lumenjve është në Evropën Veri-perëndimore, ndërsa lumenjtë më të gjatë dhe me pellgje më të mëdha janë në Evropën e Mesme dhe atë Lindore.

Të gjithë lumenjtë e Evropës u takojnë gjashtë ujëmbledhësve : Ujëmbledhësi i Oqeanit Atlantik, Oqeanit të Ngrirë, i Detit të Veriut, Detit Baltik, Detit të Zi dhe Detit Mesdhe.

Kontinenti i Evropës është i pasur me liqene. Pjesa më e pasur me liqene është ajo e Evropës Veriore. Liqene më së shumti ka në Evropën veriore-Finlanda vend i liqeneve, në Alpe dhe në Gadishullin Ballkanik. Liqenet e Evropës janë formuar me veprimin e akullnajave, me lëvizje tektonike dhe me procese karstike. Disa liqene janë poligjnetië, të tjerët lumorë, pastaj mbeturinash detesh të dikurshme etj.

Liqenet më të mëdhenj dhe më të njohur të Evropës janë: Liqeni Kaspik, Lagoda, Onjega, Venern, Liqeni i Zhenevës, Liqeni Bodense, Liqeni i Zyrihut, liqeni Garda, liqeni Komo, Lago Di Magjore, liqeni Him, liqeni Ballaton, liqeni i Shkodrës, liqeni i Ohrit, liqeni i Prespës etj.

Lumenjët kryesor janë:Volga,Danubi,Urali,etj.

Ndërsa prej lumenjëve më i gjati është volga prej 3688 km.

# Tokat, bota bimore dhe shtazore

Bimësia e Evropës është ngushtë e lidhur me klimën, relievin dhe tokat.

- **Zona e bimësisë së tundrave** përfshinë zonat polare dhe shtrihet në viset veriore të Finlandës dhe Rusisë. Kjo zonë përfshinë rreth 350 km2. Gjatë pjesës më të madhe të vitit, tokat janë të ngrira, janë shterpë dhe pa materie ushqyese. Prej bimëve rriten myshqet, likenet dhe drunj të shkurtër të mështeknës e të dëllinjës. Gjatë verës së shkurtër – tre muaj, kur temperatura arrin 10 °C ato zhvillohen, lulojnë dhe japin fryte, kurse shpezët dhe kafshët e zonës pyjore vendosen këtu, për të gjetur ushqim.

- Në jug të tundrës shtrihet **zona e tajgës** e cila e zënë pjesën e madhe të Suedisë, të Finlandës dhe të Rusisë mes gjerësive gjeografike 55 – 79°. Shtrihet zona e tajgës e cila e zënë pjesën e madhe të Suedisë, të Finlandës dhe të Rusisë mes gjerësive gjeografike 55 – 79 shkallë. Mbizotërojnë tokat e murme, me pak minerale, diçka më shumë humus. Zona shtrihet në rreth 2 milion km2 dhe rreth 2/3 e saj janë të mbuluara me pyje gjethembajtës – pishat, bredhi, mështekna etj. Prej faunës dallojmë lepurin e bardhë, lemingun, derrin e egër, ujkun, ariun e murëm, dhelpëren, sqarthin etj.
- **Zona e pyjeve të përziera** shtrihet nën zonën e tajgave.. Në këtë zonë përzihen drunjët gjethëmbajtës dhe gjetherënës, përveç pisha e breut, ahu, bungu frashëri, bliri ëtj. Kjo zonë shtrihet në : Britaninë e Madhe, Francë, Gjermani, Suedinë Jugore, Poloni, Rusi Qendrore, Alpe, Karpate etj. Kjo zonë shtrihet në gjerësitë gjeografike 45-55°. Në këtë zonë pyjet janë prerë shumë dhe ato zën tash sipërfaqe të vogël mes 5 dhe 10 %. Ndër tipat e tokave hasen tokat e murme me 5-6 % humus. Prej kafshëve rriten ariu i murëmë, kaprolli evropian, ujku, dhelpra, lepuri i murmë dhe i bardhë.
- **Zona stepopyjore dhe stepore** ka shtrirje më të madhe në Evropën Lindore, sidomos në Ukrainë dhe pjesën jugore të Rusisë. Në jug shtrihet edhe në Ultësirëne Panonisë, të Vllahisë e deri në Rrafshin e Kosovës. Dominojnë formacionit e barit të ulët, ndësa prej tokash ka më shumë çernozjomi, smonica, toka kafe etj. Të cilat janë të thella, kanë më shumë hums dhe janë të përshtatshme për drithëra e bimë industriale.
- **Zona mesdhetare** dallon dukshëm nga zonat tjera nga se këtu dominon klima mesdhetare me verëra të nxehta e pa reshje dhe dimrat butë dhe me reshje. Këtu gjenden formacionet bimore me gjelbrim të përhershëm, gjethe të trasha në formë kaqubash, i quajtur formacioni il makjeve. Pyjet e dikurshme janë prerë, tash kanë mbeturbimë kaçuba me pak pyje. Në përbërjen e tokave më shmë janë të paranishme tokat ngjyrë kafe, të murme, të kuqe dhe toka aluviale përgjatë luginave të lumenjve. Prej faunës ka hardhuca, gjarpërinj, bredhka, skofterë, flaminga etj. Flora dhe fauna e Evropës ka pasur mjaft ndryshime nën ndikimin e njeriut dhe civilizimit të gjatë, sidomos në zonën e Mesdheut, Evropës së Mesme dhe Perëndimore.



Gjuhët në Evropë



Rajonet në Evropë


Evropa në vitin 1000.

# Gjeografia Politike

Sipas definimeve të ndryshme, këto territore mund të jenë subjekt i kategorizimeve të ndryshme. Tabela më poshtë tregon skemën e përdorur nga Kombet e Bashkuara,[66] përballë grupimeve regjionale të publikuara nga CIA factbook.

27 anëtarët e Bashkimit Evropian janë të integruar politikisht dhe ekonomikisht, vet Bashkimi Evropian formon një pjesë të gjeografisë politike të Evropës.



Evropa sipas një teorie të paranuar gjerësisht: Evropa gjeografike në të gjelbërt, dhe Evropa kulturore në të kaltër të mbyllur (pjesët aziatike të vendeve Evropiane në të kaltër të hapët).


Harta politike moderne


Grupet regjionale sipas *The World Factbook*


Grupimet regjionale sipas OKB-së


Bashkimi Evropian

| Emri i regjionit dhe territori, me flamur | Sipërfaqja (km²) | Popullsia (1 July 2002 est.) | Dendësia (per km²) | Kryeqyteti |
|---|---|---|---|---|
| Åland (Finlandë) | 1,552 | 26,008 | 16.8 | Mariehamn |
| Andorra | 468 | 68,403 | 146.2 | Andorra la Vella |
| Austria | 83,858 | 8,169,929 | 97.4 | Vjena |
| Armenia | 29,800 | 3,229,900 | 101 | Yerevan |
| Azerbaixhani | 86,600 | 8,621,000 | 97 | Baku |
| Bjellorusia | 207,600 | 10,335,382 | 49.8 | Minsk |
| Belgjika | 30,510 | 10,274,595 | 336.8 | Bruksel |
| Bosnja dhe Hercegovina | 51,129 | 4,448,500 | 77.5 | Sarajeva |
| Britania e Madhe | 244,820 | 61,100,835 | 244.2 | Londra |
| Bullgaria | 110,910 | 7,621,337 | 68.7 | Sofja |
| Kroacia | 56,542 | 4,437,460 | 77.7 | Zagrebi |
| Qipro | 9,251 | 788,457 | 85 | Nikozia |
| Republika Çeke | 78,866 | 10,256,760 | 130.1 | Praga |
| Danimarka | 43,094 | 5,368,854 | 124.6 | Kopenhaga |
| Estonia | 45,226 | 1,415,681 | 31.3 | Talini |
| Ishujt Faroe (Danimarkë) | 1,399 | 46,011 | 32.9 | Tórshavn |
| Finlanda | 336,593 | 5,157,537 | 15.3 | Helsinki |

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Franca | 547,030 | 59,765,983 | 109.3 | Parisi |
| Gjeorgjia | 69,700 | 4,661,473 | 64 | Tbilisi |
| Gjermania | 357,021 | 83,251,851 | 233.2 | Berlini |
| Gjibraltari (BM) | 5.9 | 27,714 | 4,697.3 | Gibraltar |
| Greqia | 131,940 | 10,645,343 | 80.7 | Athina |
| Guernsey | 78 | 64,587 | 828.0 | St. Peter Port |
| Holanda | 41,526 | 16,318,199 | 393.0 | Amsterdam |
| Hungaria | 93,030 | 10,075,034 | 108.3 | Budapesti |
| Islanda | 103,000 | 307,261 | 2.7 | Rejkjavik |
| Irlanda | 70,280 | 4,234,925 | 60.3 | Dablin |
| Ishulli i Njeriut | 572 | 73,873 | 129.1 | Douglas |
| Italia | 301,230 | 58,751,711 | 191.6 | Roma |
| Jersey | 116 | 89,775 | 773.9 | Saint Helier |
| Kazakistan | 2,724,900 | 15,217,711 | 5.6 | Astana |
| Kosova | 10,887 | 2,476,708 | 225 | Prishtina |
| Letonia | 64,589 | 2,366,515 | 36.6 | Riga |
| Lihtenshtajni | 160 | 32,842 | 205.3 | Vaduz |
| Lituania | 65,200 | 3,601,138 | 55.2 | Vilnius |
| Luksemburgu | 2,586 | 448,569 | 173.5 | Luxembourg |
| Mali i zi | 13,812 | 616,258 | 44.6 | Podgorica |
| Maqedonia | 25,333 | 2,254,800 | 86.1 | Shkupi |
| Malta | 316 | 397,499 | 1,257.9 | Valleta |
| Moldova | 33,843 | 4,434,547 | 131.0 | Kisinau |
| Monako | 1.95 | 31,987 | 16,403.6 | Monako |
| Norvegjia | 324,220 | 4,525,116 | 14.0 | Oslo |
| Polonia | 312,685 | 38,625,478 | 123.5 | Varshava |
| Portugalia | 91,568 | 10,409,995 | 110.1 | Lisbona |
| Rumania | 238,391 | 21,698,181 | 91.0 | Bukureshti |
| Russia | 17,075,400 | 142,200,000 | 26.8 | Moska |
| San Marino | 61 | 27,730 | 454.6 | San Marino |
| Serbia | 77,474 | 7,537,034 | 109.4 | Beogradi |
| Sllovakia | 48,845 | 5,422,366 | 111.0 | Bratislava |
| Sllovenia | 20,273 | 1,932,917 | 95.3 | Lublana |
| Spanja | 504,851 | 45,061,274 | 89.3 | Madrid |
| Svalbard dhe Jan Mayen (Norvegji) | 62,049 | 2,868 | 0.046 | Longyearbyen |
| Suedia | 449,964 | 9,090,113 | 19.7 | Stokholmi |
| Shqipëria | 28,748 | 4,310,273 | 132.2 | Tirana |

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Turqia | 783,562 | 81,576,256 | 98 | Ankara |
| Ukraina | 603,700 | 48,396,470 | 80.2 | Kiev |
| Vatikani | 0.44 | 900 | 2,045.5 | Vatikan |
| Zvicra | 41,290 | 7,507,000 | 176.8 | Berna |
| **Total** | **10,180,000** | **731,000,000** | **70** | |

# Demografia

Kontinenti i Evropës ka qenë i banuar qyshë në kohën e paleolitit dhe neolitit pra para 20 000 e 10 000 vjetësh. Viset e banuara shtriheshin pothuajse në tërë territorin e Evropës, por viset më të dendura ishin ato të Mesdheut dhe ludinat e lumenjve, arty ku tokat ishin më të përshtatshme për t'u punuar. Në kohën e Bronzit u shënuan dyndje të popullsisë në gadishujt e evropës jugore: iberët në gadishullin Iberik, ligurët në gjirine Ligurisë (Itali), etrurët të ardhur prej viseve të Egjeut, Ilirët në gadishullin Ilirik (Ballkanik) etj.

Ndryshime më të mëdha ndodhën me rastin e lëvizjes së popujve indoevropian nga Azia, e edhe nga Afrika veriore. Në këtë kohë në Evropë vendosen keltët, italët, grekët, ilirët thrakët, gjermanët. Djep i kulturës së vjetër në Evropë ishte Mesdheu. Fenikasit dhe kretasët e bartën kulturën e Lindjes, ndërsa grekët e zhvilluan dhe e përhapën më tutje kah Perëndimi e pas tyre Romakët i dhanë dimensione edhe më të mëdha. Eshte popullsi kryesisht e vjeter. E banuar nga moshat prej 63 vjeq e deri ne 70 vjeq, por vende-vende ndryshojn. Nese e marrim shembull Kosoven, ateher kemi te bejme me nje popullsi te re pasi qe ne Kosovo dominon rinia me shum.

# Ekonomia

Evropa duke pasur industri të zhvilluar arriti të zhvilloj edhe bujqësinë. Bujqësia e Evropës është e llojllojshme, ngase këtë e bëjnë të mundshme edhe kushtet natyrore dhe niveli i zhvillimit. Bujqësia e Evropës dallohet me shkallë të lartë të mekanizimit, kimizmit, numër të madh ekspertësh bujqësorë, me popullsi të arsimuar bujqësore, me rendimente të larta në bujqësi dhe në blegtori. Dikur Evropa importonte shumë prodhime bujqësore, ndërsa tash vendet e zhvilluara të Evropës janë eksportuar të shumë prodhimeve bujqësore, sidomos blegtorale.

# Gjeologjia

*Artikulli kryesorë : Gjeologjia e Evropës*

## Historia Gjeologjike

Në kohën e lindjes së saj para 500 milionë vjetësh Evropa nuk është akoma e plotë. Pjesët e saj janë të hapërdara mbi të gjithë rruzullin tokësor: Skandinavia tej më në jug të ekuatorit, Anglia dhe Vendet e Ulëta në rrethin polar të jugut si dhe pothuajse të gjithë pjesët e tjera përreth polit të jugut. Të gjithë këto pjesë koreje kontinentale janë në lëvizje. Ato merrem me vete nga rryma të fuqishme magme, të cilat vlojnë 80 kilometra nën sipërfaqen e tokës.

Të shtyra nga shtjella nxehtësie në brendësi të tokës pllakat lëvizin me ngadalë, çdo vit nga vetëm disa centimetra. Por me kalimin e miliona vjetësh kemi pastaj të bëjmë me distanca të konsiderueshme. Në rastin e përplasjeve shpërthejnë forcat primare. Si një rebus gjigant vë Evropa pjesët e saj së bashku. Togje shkrepash kilometra të gjëra çajnë lart, përkulen dhe marrin formë kubeje. Çdo përplasje e re krijon një masiv malor. Kështu lind së pari shtylla kurrizore e Evropës, vargmali kaledonian, me lartësira si ato të Himalajës. Ky është bërthama e një bashkëshkrirjeje të parë evropiane.

Më pas kontinenti i ri bredh gjysmën e rruzullit tokësor. Para 300 milionë vjetësh ai kapërcen ekuatorin. Stereja është tashmë e mbuluar nga gjelbërimi. Bimët kanë pushtuar kontinentin që deri pak më parë kishte qenë i shkretë. Atje ku sot janë të ngritura metropolet krenare evropiane u shtri sa gjatë e gjerë një xhungël e harlisur tropikale: Parisi ndodhej në një klimë tropikale të ngrohtë e me lagështi. Berlini, në një det të gjelbër i cili zgjatej deri në Azi.

Është një pyll tepër i jashtëzakonshëm. Ai përbëhet nga fiere, likopode (shk. lycopodium) dhe bishtkuaj. Mbeturina të tyre të ngurtësuara në Skoci të bëjnë ta marrësh me mend përhapjen e tyre. Cungje që qëndrojnë pothuajse ngjitur njëri-tjetrit të japin edhe sot e kësaj dite një përshtypje mbi bollëkun e atëhershëm të bimëve. Këta gjigantë lartësoheshin deri në 30 metra drejt qiellit.[67]

## Evro-Azia

Ajo pjesë e Evropës dhe Azisë që për nga kultura dhe historia e tyre janë të ndërlidhura ngushtë midis tyre.

Shtetet, territori i të cilave janë të shpërndara në dy kontinente janë:

- **Rusia**: 25 % e territorit të Rusisë është në Evropë.
- **Turqia**: 2 % e territorit të Turqisë është në Evropë.

## Qytete

Qytete Evropiane kanë disa karakteristika të përbashkëta. Kështu p.sh për dallim nga qytete e kontinenteve tjera qytete metropole Evropiane nuk janë të orientuara në ndërtesa të larta. Ato më tepër shtrihen duke zënë sipërfaqe të mëdha dhe dke futur në gjirin e tyre edhe qytete që gjenden për rreth tyre. Për këtë shkakë edhe madhësia e qyteteve ndryshonë dukshëm nga rrethi i qytetit. Si do që të jetë si qytete më të mëdha të Evropës llogaritet të jenë Moska, Stambolli dhe Londra.

## Burim i të dhënave


1. ^ Microsoft Encarta Online Encyclopedia 2007. " "Europe" " (http://encarta.msn.com/encyclopedia_761570768/Europe.html). Marrë më 2007-12-27. Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
2. ^ UNDP 2006
3. ^ Microsoft® Encarta® Online Encyclopedia 2007. " "Europe" " (http://encarta.msn.com/encyclopedia_761570768/Europe.html). Marrë më 2007-12-27. Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
4. ^ "About the Council of Europe" (http://web.archive.org/20031124043105/www.coe.int/T/e/Com/about_coe/). Council of Europe. Arkivuar nga origjinali origjinali (http://www.coe.int/T/e/Com/about_coe/) më 2003-11-24. Marrë më 2008-06-09. Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
5. ^ "Europe – Noun" (http://wordnet.princeton.edu/perl/webwn?s=Europe). Princeton University. Marrë më 2008-06-09. Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
6. ^ "Etymonline: European" (http://www.etymonline.com/index.php?term=European). Marrë më 2006-09-10. Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
7. ^ A. Vekua, D. Lordkipanidze, G. P. Rightmire, J. Agusti, R. Ferring, G. Maisuradze; etj. (2002). "A new skull of early *Homo* from Dmanisi, Georgia". *Science*. **297**: 85–9. doi:10.1126/science.1072953 (https://doi.org/10.1126%2Fscience.1072953). 12098694 (https://pubmed.ncbi.nlm.nih.gov/12098694). Përdorim i gabuar i et al. në: |author= (Ndihmë!); Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
8. ^ The million year old tooth from (http://news.bbc.co.uk/1/hi/sci/tech/6256356.stm)Ata, Spain, found in June 2007
9. ^ National Geographic, 21.
10. ^ Atkinson, R J C, *Stonehenge* (Penguin Books, 1956)

11. ^ a b National Geographic, 76.
12. ^ National Geographic, 82.
13. ^ Stampa:Harvard reference
14. ^ Stampa:Harvard reference
15. ^ Pedersen, Olaf. *Early Physics and Astronomy: A Historical Introduction*. 2nd edition. Cambridge: Cambridge University Press, 1993.
16. ^ National Geographic, 76-77.
17. ^ McEvedy, Colin (1961), *The Penguin Atlas of Medieval History*, Penguin Books Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
18. ^ National Geographic, 123.
19. ^ Foster, Sally M., *Picts, Gaels, and Scots: Early Historic Scotland.* Batsford, London, 2004. ISBN 0-7134-8874-3
20. ^ , *Journal of the History of Ideas*, Vol. 4, No. 1. (Jan., 1943), pp. 69-74.
21. ^ Norman F. Cantor, *The Medieval World 300 to 1300*.
22. ^ National Geographic, 140
23. ^ National Geographic, 143-145.
24. ^ National Geographic, 162.
25. ^ National Geographic, 166.
26. ^ National Geographic, 210.
27. ^ a b National Geographic, 158.
28. ^ National Geographic, 186.
29. ^ National Geographic, 192.
30. ^ National Geographic, 199.
31. ^ Klyuchevsky, Vasily. *The course of the Russian history* (http://www.kulichki.com/inkwell/text/special/history/kluch/kluch16.htm). v.1. ISBN 5-244-00072-1. Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
32. ^ https://tspace.library.utoronto.ca/citd/RussianHeritage/4.PEAS/4.L/12.III.5.html
33. ^ "Khanate of the Golden Horde (Kipchak)" (http://www.accd.edu/sac/history/keller/Mongols/states3.html). Alamo Community Colleges. Marrë më 2008-06-10. Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
34. ^ "Black Death and hard facts" (http://www.dnms.no/index.php?kat_id=16&art_id=87). Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
35. ^ National Geographic, 223.
36. ^ National Geographic, 159.
37. ^ Weiss, Roberto (1969) *The Renaissance Discovery of Classical Antiquity*, ISBN 1-59740-150-1
38. ^ Jacob Burckhardt (1990) [1878]. *The Civilization of the Renaissance in Italy* (https://web.archive.org/web/20090218235239/http://boisestate.edu/courses/hy309/docs/burckhardt/burckhardt.html) (bot. translation by S.G.C Middlemore)). ISBN 0-14-044534-X. Arkivuar nga origjinali origjinali (http://www.boisestate.edu/courses/hy309/docs/burckhardt/burckhardt.html) më 18 shkurt 2009. Marrë më 23 gusht 2008. Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
39. ^ National Geographic, 254.
40. ^ Jensen, De Lamar (1992), *Renaissance Europe*, ISBN 0-395-88947-2
41. ^ Levey, Michael (1967), *Early Renaissance*, Penguin Books Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
42. ^ National Geographic, 193.
43. ^ National Geographic, 256-257.
44. ^ National Geographic, 269.
45. ^ Habsburg-Ottoman War, 1683–1699 (http://www.zum.de/whkmla/military/17cen/habsbott16831699.html)
46. ^ John Morris Roberts (1997), *Penguin History of Europe*, Penguin Books, ISBN 0-14-026561-9 Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
47. ^ National Geographic, 296.
48. ^ National Geographic, 338.
49. ^ Goldie, Mark; Wokler, Robert (2006), *The Cambridge History of Eighteenth-Century Political Thought*, Cambridge University Press, ISBN 0-521-37422-7 Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
50. ^ Cassirer, Ernst (1979), *The Philosophy of the Enlightenment*, Princeton University Press, ISBN 0-691-01963-0 Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
51. ^ National Geographic, 255.
52. ^ Schama, Simon (1989), *Citizens: a chronicle of the French revolution*, Knopf, ISBN 0-394-55948-7 Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
53. ^ National Geographic, 360.
54. ^ McEvedy, Colin (1972), *The Penguin Atlas of Modern History*, Penguin Books, ISBN 0-14-051153-9 Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!)
55. ^ Lyons, Martyn (1994), St. Martin's Press Është injoruar "Napoleon Bonaparte and the Legacy of the French Revolution" (Ndihmë!); Është injoruar "ISBN 0-312-12123-7" (Ndihmë!); Mungon ose është bosh parametri `|language=` (Ndihmë!); Mungon ose

është bosh |title= (Ndihmë!)

56. ^ Grab, Alexander (2003), *Napoleon and the Transformation of Europe (European History in Perspective)*, Palgrave MacMillan, ISBN 0-33-68275-0 Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
57. ^ National Geographic, 350.
58. ^ National Geographic, 367.
59. ^ National Geographic, 371-373.
60. ^ Davies, Norman (1996), *Europe: A History*, Oxford University Press, ISBN 0-19-820171-0 Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
61. ^ Trevelyan, George Macaulay (1988), *A shortened history of Engand*, Penguin Books, ISBN 0-14-010241-8 Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
62. ^ Beatrice, Webb (1976), *History of Trade Unionism*, AMS Press, ISBN 0-404-06885-5 Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
63. ^ Trevelyan, George Macaulay (1942), *English Social History*, Longmans, Green Mungon ose është bosh parametri |language= (Ndihmë!)
64. ^ Strabo *Geography 11.1*
65. ^ a b [[:w:"European Climate":|]], *[[:w:World Book:|]]*, World Book, Inc
66. ^ United Nations Statistics Division – Countries of Europe (http://millenniumindicators.un.org/unsd/methods/m49/m49regin.htm#Europe)
67. ^ Revista Rruzull.net në internet (http://www.rruzull.net/)

# Shiko edhe

- Flamuri i Evropës
- Bashkimi Evropian

# Stampa naviguese

sh · d · r (https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Stampa:Kontinentet&action=edit) **Kontinentet dhe regjionet e Botës**

<----------- Azia ------------->

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| | **Afrika** | Veriore (Magrebi) · Qendrore · Jugore · Perëndimore · Lindore | | **Lindja e Mesme** | Gadishulli Arabik · Kaukazi · Levanti · Mesopotamia · Plateu Persik |
| | **Amerikat** | Veriore (angloamerika · e mesme · qendrore · karaibet) · Jugore (Koni Jugor) · (Anglo · Latine ) | | **Oqeania** | Australasia · Melanezia · Mikronezia · Polinezia |
| | **Azia** | Lindore (Lindja e Largët · Azia Pacifike) · Juglindore · Jugore · Jugperëndimore · Qendrore · Veriore (Siberia) | | **Regjioni Polar** | Arktiku · Antarktiku |
| | **Evropa** | Perëndimore · Qendrore · Lindore · Veriore · Jugore · Juglindore (Ballkani) | | **Oqeanet** | Oqeani Botëror · Arktik · Atlantik · Indian · Paqësor · Jugor |

sh · d · r (https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Stampa:Evropa-regjione&action=edit) **Regjionet e Evropës**

Perëndimore • Qendrore • Jugore • Lindore • Veriore

Vendet Baltike • Ishujt Britanikë (Britania e madhe • Irlanda) • Ballkani • Gadishulli Apenin • Gadishulli Iberik • Fenoskandia (Skandinavia • Vendet Nordike • Gadishulli Skandinav • Gadishulli Kola)

sh ·d ·r (https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Stampa:Shtetet_n%C3%AB_Europ%C3%AB&action=edit)

| Shtetet e Europës | | |
|---|---|---|
| Shtete | Andora • Austria • Azerbajxhani [1] • Belgjika • Bjellorusia • Bosnja dhe Hercegovina • Britania e Madhe (Anglia • Skocia • Irlanda Veriore • Uellsi) • Bullgaria • Republika Çeke • Danimarka • Estonia • Finlanda • Franca • Gjeorgjia [1] • Gjermania • Greqia • Holanda • Hungaria • Irlanda • Islanda • Italia • Kosova • Kroacia • Letonia • Lihtenshtajni • Lituania • Luksemburgu • Maqedonia e Veriut • Mali i Zi • Malta • Moldavia • Monako • Norvegjia • Polonia • Portugalia • Qipro [2] • Qiproja Veriore [2] • Rumania • Rusia [1] • San Marino • Serbia • Shqipëria • Sllovakia • Sllovenia • Spanja • Suedia • Turqia [1] • Ukraina • Vatikani • Zvicra |  |
| Territore tjera | Akrotiri dhe Dhekelia [2] • Ishujt Faroe • Gjibraltari • Guernsey • Jan Mayen • Jersey • Ishulli i Manit • Svalbard | |

[1] Shtet pjesërisht në Azi. [2] Gjeografikisht në Azi por i konsideruar Europian për arsye historike dhe kulturore.

Marrë nga "https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Evropa&oldid=2070709"